**Personazhe**

**Autori**

**Aliu**
**Dervishi**
**Qehajai**
**Vladimiri**
**Muhamet Pasha**
**Kosta**
**Aleksisi**
**Jusuf Arapi**
**Hija I**
**Hiija II**
**Sinanogllu**
**Fshatari I**
**Fshatari II**
**Fshatari III**
**Tregëtari I**
**Kasneci**
**Roje**
**Statistë**

# AKTI I PARË

AUTORI
Aktorët që luajnë në pamjen e parë, Aliun, Hija I dhe Hija II, gjenden në skenë, por ulur dhe rrinë si të ngrirë.

Vetëm Zoti e di saktësisht se si janë mpleksur ngjarjet që sollën tragjedinë. Drama ime është krejtësisht imagjinare. E tërë kjo dramë është vetëm material gjuhësor. Mos kërkoni mesazhe historike! Këtu vetëm loja e aktorëve është e vërtetë.
Në fund ju do ta ndieni se jeni edhe më të pasur me dilema. Por mos i hudhni ato si buletën që e keni blerë për pesë euro. Ruajini këto dilema, sepse ju ndihmojnë të gjeni më lehtë udhën e kthimit në shtëpinë tuaj. Të kthimit në vetvete.

Autori largohet nga skena. Ngrihen aktorët.

ALIU
Punët po përzihen përditë e më keq në Stamboll
Që kur u mbajt ai kongresi i mallkuar i Vjenës.
Porta e lartë ka nda mendjen për luftë kundra nesh.

KOSTA
Luftës me luftë do t'i përgjigjemi, o pashai im,
Dhe sulltan Mahmutin do ta ndjekim deri në Stamboll
Me zemrat tona që nuk e njohin për sundimtare frikën.

ALIU
Të lumtë goja o bir e të lumtë krahu, se ma ngrohe shpirtin,
Me fjalë burri që i kanë hije një kryekomandanti.

KOSTA
Sulltan Mahmutit duhet t'i japim një mësim të mirë,
Ta godasim në strofkullën e tij në Stamboll
Me një selam që ai do të dijë ta lexojë si një libër të hapur.

ALIU
Fol o bir e t'i japim dum kësaj pune fisnike
Se sado që jam plakur, zemra ma do trimëirinë
Dhe nuk dua të mbetem prapa as në hakmarrje ndaj armiqve të mi.

KOSTA
Ka ardhur koha që të qëroni një hesap të vjetër me Syrjanë
Se ka bërë tradhti dhe na e ka kthyer shpinën
E po han çorbën që i ka gatitur me djallëzi sulltani.

ALIU
Syrjaja e meriton t'ia pres gabzherrin si një berri
Se më ka tradhtuar dhe më ka futur thikën në shpinë.
Ai i ka treguar sulltanit shumën e fitime të mia
Dhe ma ka shtuar barrën që duhet ta paguaj,
Duke më shtrënguar lakun rreth qafe si një gjarpër të zi.

Me zë edhe më të lartë.

Syrjai i ka dëshmuar sulltanit për gjyqet që bëj
Duke i thënë se i bëj krye më vete, e jo sipas ligjit
Dhe i ka dhënë ca shembuj të shëmtuar.

Syrjai më ka denoncuar për argëtimet që bëjmë në Janinë
Me vajza e me gra të reja, e me djem dylbera,
Dhe i ka thënë sulltanit se kjo duhet të ndalohet,
Se është kundër Portës e është kundër dinit.
Ah, Syrja qeni, sa shumë më ka bërë dëm
Dhe ma ka prishur terezinë këtu në vatrën time,
Ku bëj çfarë dua të bëj e jo çfarë thonë se duhet bërë.

Me emocione.

Sa do ta doja vërtet që ta shiha me sytë kokërdhokë
E me veshët paluar si një qen i ngordhur!

KOSTA
Ashtu është pashai im, dhe nuk ka shteg tjetër,
Veç hakmarrjes sonë ndaj Syrja tradhtarit!

ALIU

Dyshimtar.

Por, kam drojë se sulltan Mahmuti do të tërbohej krejt
Për mikun e vet të zemrës e për shërbëtorin besnik,
E do të më rrethonte me ushtritë e tij Janinën kreshnike.

KOSTA
Nuk e besoj se i hyn asaj pune sulltani, o pashai im,
Me gjithë dertet që i kanë dalë në Anadoll e në Arabi.

Ai nuk ka kohë të mirret me Janinën,
Ku puna do t'i kërkonte shumë mund e shumë trimëri.

E nxit.

Ndërsa, vrasja e Syrjasë do të mund ta trembte fort
E të jetonte natë ditë në ankth e në frikë
Se shigjetat e hidhërimit tënd mund ta gjenin edhe atë një ditë.

ALIU
Zemra ma do të heq qafe Syrja tradhtarin, se vdekjen hak e ka.
Por, nuk e di, kam një parandjenjë të keqe këtij here.

KOSTA
Përkulet me nderim.

Nuk ka asnjë arsye për parandjenja të këqia pashai im!
Sulltani këtaj radhe do të pësojë disfatë me trup,
E nuk do të ketë kush ta ndihmojë, o pashai ynë i madh,
Ngase Fuqitë e mëdha tashmë kanë arritur paqen
Dhe nuk ndahen disa pro e disa kundra sulltanit,
Po të gjitha janë në një gojë dhe janë kundra tij,
Vetëm presin çastin e duhur që t'ia dredhin qafën si një qeni.

ALIU
Çfarë thonë gazetat e reja që kanë ardhur nga Vjena?

KOSTA
Gazetat thonë se paqja po mbahet fort nga Fuqitë e Mëdha
Dhe ato po forcojnë përditë ushtritë e veta,
Me armatime të reja e me metodat të reja lufte,
Me të cilat do ta hedhin në humnerë Perandorinë
Por, presin një çast të përshtatshëm.

ALIU
Po mua a do të më pranojnë si trashëgimtar
Në këtë pjesë të Rumelisë, kur të dëbojnë sulltanin?

KOSTA
Kjo gjë vetëkuptohet pashai im i shtrenjtë!
Dhe janë vetë shërbimet e juaja që do të jenë provë
Se ju e keni merituar trashëgimin e kësaj mbretërie
Si ka pasë thënë para disa vitesh vetë gjeneral Ushakovi,

Kur luftuar bashkë kundër francezëve.

ALIU
Europa di ta dredh e ta zhdredh sipas qejfit të vet!

KOSTA
Por kësaj here nuk do të kenë derman,
Sepse fitorja jonë ndaj sulltanit do ta vulosë edhe vullnetin e tyre.

ALIU
Premtime kam gjithandej, vërtet.

KOSTA
Prandaj, nuk duhet të humbim kohë, pashai im!

ALIU
Thua se është më mirë të sulmojnë ne të parët?

KOSTA
Goditja e parë mund të jetë nëna e fitores
Sepse e huton sulltanin dhe e vë përballë mosbesimit
Ndaj Fuqive të Mëdha.
Ndërsa, ato do ta shikojnë vëngër e nuk do ta luajnë veshin,
Veçse do të nxisin kryengritjet edhe në Rumani e në Arabi
Dhe ashtu sulltani do të jetë në mes të darëve të forta,
Dhe humbës i madh në këtë fitore tonën të madhe.

ALIU
Hair!

KOSTA
Të nisim dy trima pa humbur kohë për në Stamboll,
Dhe t'ia presin gabzherrin Syrja tradhtarit,
Pashai im, ky do të jetë një mësim edhe për vetë sulltanin.

Aliu endet nëpër sallon i menduar.

ALIU
Po nëse sulltani tërbohet dhe më shpall fermanli
Atëherë si mund t'i shmangem goditjes së hidhërimit të tij?

KOSTA
Pasha, kemi dhe shtatë mijë ushtarë nën armë të gatitur

Dhe municione sa për një luftë fort të gjatë,
Kemi dhe ndihmat që na vijnë nga kleftët aleatë
Që mezi presin të hidhen në luftë kundër sulltanit,
Kemi dhe ndihmat e carit, ndonëse të fshehta kësaj here.

Pothuajse reciton.

Pra kemi ndihma nga të katër anët, të hapta dhe të fshehta
Dhe sulltani do të provojë një disfatë të paparë,
Nëse guxon e na mësyn nga mendjelehtësia.

ALIU
Thua se na ndihmojnë kleftët, dhe armë na vijnë nga Rusia?

KOSTA
Mos e ke aspak dert këtë punë, o pashai im i ndritur
Se zari të ka zgjedhur që të jesh prijësi ynë i madh
Me kurorat e fitoreve do të jesh i stolisur,
Dhe Rusia do të jetë në krahun tend
Se gjë më të urryer për Rusinë se sa sulltani nuk ka.

ALIU
Të lumtë goja e të lumtë krahu, biri im!
Këto fjalë ma shërojnë plagën që kam në zemër
Nga shigjetat e helmuara të sulltanëve nëpër vite,
Ndonëse një parandjenjë e keqe po më ndjek si qen.
Mund të dal hair vërtet, po mund të më del edhe sherr,
Në rast se nuk na ndihmojnë miqtë tanë në të gjitha anët.

KOSTA
Ndihma do të vijë nga të katër anët,
Se të gjithë janë mërzitur me këtë Perandori
Që ia ka zënë frymën Europës dhe Azisë bashkë.

ALIU

Përhumbshëm.

Vetëm ta kujtosh është një peshë e madhe që të zë frymën.

KOSTA
A t'i nisim trimat tanë sonte për Stamboll
E t'ia japim sulltanit atë ferman që t'i dhemb në brinjë?

ALIU

Gati në panik. Shikon hutueshëm Kostën, pastaj mer qëndrim pothuajse gatitu.

Hajr qoftë!
M’i thirr këtu djemtë që t’u them një fjalë!

KOSTA
Menjëherë, pasha! Menjëherë!

Kosta del me nxitim. Pas disa çastesh futen në skenë dhe i afrohen Aliut Hija I dhe Hija II. Aliu ua bën me dorë që të afrohen sa më afër. Flet me zë më të ulët , si për të shmangur një përgjim.

ALIU

Patetik.

Bijtë e mi do të niseni për në Stambollin e largët
Të më bëheni si zogj me krahë o bijtë e mi,
E t’i shkoni fshehtas në shtëpi Syrjasë, si hije
E t’i hyni brenda nga ai nuk e pret as ëndrrën, bijtë e mi,
Dhe t’i thoni se ka selam prej meje, Aliut,
E t’ia shqyeni gabzherin me thikë të helmuar, o bijtë e mi,
Sa t’i del shpirti para syve tuaj, si një berri të therur,
E mandej merrni udhët e fshehta, e kthehuni në shtëpi
Dhe të më vini shëndosh, si kokra e mollës kur piqet në vjeshtë,
E baba juve do t’iu mbathë e t’u vesh si zotni
E do t’u bëj bimbash ku t’ua dojë shpirti,
E do të bëni çfarë të doni me djem të ri e me vajza të virgjëra,
Sa të doni djem e sa të doni vajza të reja do të kini,
E do të keni çifligje e pasuri sa t’u kënaqet shpirti.

Ngre pak zërin. Urdhëron.

Vetëm duhet që atij Syrjasë t’ia preni gabzherin me thikë
E ta lini të ftohur në divan si një qen të ngordhur,
Se Syrjaja më ka tradhtuar, o bijtë e mi,
Dhe ai që tradhton e ka hak një vdekje me turp
Juve baba ju pastë!

Deri sa Aliu flet, Hija I dhe Hija II, rrinë të përkulur para tij me nderime.

HIJA I

Ngre kokën pak.

Po nisemi, o baba, menjëherë e shpejt si era e veriut
Dhe fjalën tënde dy s'e bëjmë kurrë.
Më parë vdesim se ta lëmë punën përgjysmë
Dhe jeta jonë nuk vlen as sa një gogësimë jotja,
O i shtrenjti baba jonë.

Gërmuqet në shenjë të thellë nderimi para Aliut dhe fillon e qan më ngulç.

HIJA II

Edhe ai duke qarë.

Gabzherin e Syrjajsë do ta pres me dorën time
Dhe do ta kthej përmbys që t'i shkojë shpirti në ferr
Atij qafiri që na e ka hidhëruar babën tonë.

ALIU
Ju pastë baba ju pastë, o bijtë e mi,
Se ju kam në vend të Myftarit e në vend të Veliut,
Dhe do t'iu shpërblejë me çka nuk e mendoni,
Vetëm gabzherin t'ia preni atij tradhtari
Që më ka spiunuar te sulltani e më ka marrë në qafë
Mua të shkretin në këtë pleqëri, o djem,
Duan të më lënë si jetim në strehë të botës.

Qan edhe ai e ngashërimë. Të qarat e dy të të tjerëve bëhen edhe më të forta. Duke u munduar ta marrin veten, përqafohen me Aliun.

KOSTA
E tash ejani të gatiteni në magaze e të niseni që me natë.

E përshëndet Aliun me temena. Po me atë mënyrë përkuljeje përshëndesin edhe dy të tjerët. Pastaj dalin nga skena, duke ecur së prapthi, me trup të përkulur e me fytyrë përballë Aliut.

## AKTI I DYTË

Një sallon, ku bien në sy trofe lufte e armë. Në ballë të tij është edhe një kryq i madh.

KOSTA
Trimat e mi tashmë janë në rrugë për në Stamboll
Ku do t'i bëjnë gjëmën sulltan Mahmutit,
Duke ia prerë në fyt Syrjanë, mikun e zemrës.

VLADIMIRI
A është e sigurtë se kanë marrë urdhëra të prera për Syrjanë?
Apo mos pashai yt bën ndonjë lojë, si e a zakon?!
Dhe na e zbulon planin që kemi vu në zbatim me kaq përpikëri?

KOSTA
Atentatorët janë agjentët e mi të vjetër
Që nuk më rrejnë asnjë fjalë dhe nuk më kthejnë asnjë urdhër.

VLADIMIRI
Nëse e vrasin Syrjanë, në Stamboll do të pëlcasë hataja.
Sulltani do të nis ushtritë kundër Aliut e do të bëjë hatanë
Se nuk mund ta durojë një poshtërim aq të madh.

Përkulet pak dhe e ul zërin.

Ndërsa, ne na hapet rruga që po e ëndërrojmë me shekuj
Ta kthejmë kryqin e shenjtë në këto troje,
Këtë vend shqiptarësh të egër ta bëjmë Greqi.
Dhe në zemër të Rumelisë të ngremë disa shtete sllave,
Të lidhura një nga një si rruaza në tespije.
Ashtu ia mbyllin përjetë rrugën Austrisë mizore,
Që të mos dalë në ujëra të ngrohta të Mesdheut
Po të mbetet një mbretëri e Alpeve, ku akujt kurrë nuk shkrijnë.
Ndërsa, ne pas humbjes së turpshme të Napoleonit
Na janë hapur rrugët në të katër anët
Dhe po bëhemi mbretëria më e madhe e të gjitha kohëve,
Po e ribëjmë Bizantin, Roma e Tretë ne po bëhemi,
Dhe Kryqi ynë do të lëshojë hije mbi krejt horizontet.
Do ta kontrollojmë Adriatikun dhe Egjeun me ishujt e tij,
Do të vëmë dorë dhe mbi Dardanelet një ditë
Dhe ashtu do t'i sundojmë detet dhe kontinentet,

Vërtet, ashtu si ka thënë Dostojevski ynë i madh,
Rusia është një gjigand dhe nuk t'i prekë koka në tavan të ulët,
Po duhet të pushtojë horizontet.

KOSTA
Të shpresojmë se pritja jonë nuk do të jetë e gjatë
Është punë ditësh e jo javësh, i nderuari hirësi.

VLADIMIRI
Plani është i mirë fort dhe nuk ka asnjë të metë
Tash vetëm në dorë të fatit e lëmë dhe të presim me shpresë.
Nëse na ndih fati, dinakëria e Aliut do të jetë e topitur kësaj here
Dhe komploti do ta zërë në gjumë.

Hyn Aleksisi.

ALEKSISI
Mirë se rrini vëllezër! Lajme të mira po ju sjell.
Shëndeti i pashait po pëson rënie të ndieshme këto ditë.
Po i shfaqen më shumë kriza dhe më shumë tundime
Që po e rrënojnë si një kala kur i rrëmihin themelet
Dhëmbët e padukshëm të shiut e të shqotës.

VLADIMIRI
Por mos e teproni, se Pashai na duhet gjithsesi i gjallë
Që të ketë sulltani kujt t'ia drejtojë zemërimin.

ALEKSISI
Natyrisht, natyrisht, e kemi këtë punë para sysh
Dhe po punojmë me kujdes të shtuar,
Me doza të vogla të helmit, se e shoqja Vasiliqi
Është shumë dyshimtare dhe plot brengë për të shoqin.

VLADIMIRI
Çfarë efektesh kanë këto mehlemet e reja që sollëm?

ALEKSISI

Këto janë mrekullia vetë, o vëlla,
Ia turbullojnë lehtë arsyen, kur ka shqetësime të mëdha
Dhe ia bllokojnë mendjen kur duhet të mer vendime të prera.

VLADIMIRI
Kjo po, pikërisht kjo është ajo që duam,

Sepse vetëm kjo na shpëton nga dinakëria e tij prej demoni.

KOSTA
Me mburrje.

Kur të kryhet puna me Pashain, nusen do t'ia fus në dorë vetë
E do të ketë kohë ajo pastaj të na e rrëfejë besnikërinë në shtrat.

VLADIMIRI
Veproni me kujdes të madh, o vëllezër, e mos u rrëmbeni,
Se punë me një luan të frikshëm kemi ne.
A e shihni rojet e tij po patrullojnë nëpër qytet,
Dëgjojeni rrapllimën barbare të çaudarëve që natën e frikësojnë.

Bën një shenjë me kokë. Kosta ngrihet dhe e fikë llampën. Mbeten ne terr të plotë.

KOSTA
Fjalën tënde, hirësi, topi i kalasë nuk e luan,
Por zonja e bukur e ka hak një burrë të fortë si unë,
Kur t'i mbetet shtrati bosh, pa plakun e shkretë.

VLADIMIRI
Sidoqoftë, edhe në këtë pikë ju duhet shumë durim
E kur të kryhet puna që dëshirojmë ne,
Atëherë me nusen bëj çfarë të duash se ne nuk e kemi brengë.
Ne duam që Aliu të përplaset keqas me sulltanin
Dhe të rrënohet si kullë prej letre pashallëku i tij,
E mbi ato rrënoja pastaj ne do të ngremë Bizantin e ri.

KOSTA
Atë po ëndërrojmë edhe ne hirësi,
Për këtë ka kaq vite që robtohemi e vuajmë
Si gjarpëri nën gur, nën urdhërat e këtij tirani.

## AKTI I TRETË

SULLTANI
Syrjaja ka mbetur rëndë i plagosur në shtëpi të vet
Dhe vetëm Zoti, inshalla, i jep ymër e në jetë na e kthen.
Andaj ju thirra që të mësojmë se çfarë dore fshihet
Pas kësaj mizorie që bën të shkulin flokët edhe të pashpirtët.

REISI
O kalifi ynë i nderuar, Zoti ty të dhashtë shëndet e fuqi
Që të ndalësh me drejtësinë tënde dorën tradhtare,
Që ka guxuar të na godasë në zemrën e Perandorisë.

RUSHITI
Jam gati të bëj detyrën time, o Kalif i shtrenjtë!
Vetëm më jepni urdhërat dhe ushtria do të niset për në udhë,
E do të kthehet me fitore mbi tradhtarët
Të cilëve lakmia ua ka verbuar sytë e ua ka errësuar mendjen.

SULLTANI
E kam pleqëruar gjatë këtë punë. Dhe zemra ime dyshonte
Që nga fillimi në Aliun e Janinës. Ai po ngre krye prapë
Dhe me urrejtjen e tij të vjetër po na e fut thikën në shpinë.
Pas Paqes së Vjenës nuk ka kush tjetër në Perandori
Që guxon t’i hyjë kësaj punë të pamend, veç Aliut
Të cilin e ka verbuar urrjejtja dhe nxitjet e kleftëve.

REISI
Jemi munduar shumë ta kthejmë Aliun në terezi
Po duket se fjalët nuk bëjnë punë aty ku bën folenë shejtani.

SULLTANI
Po e nxisin kleftët dhe agjentëtë e carit që të ngrejë krye
E të na shkaktojë turbullime në Rumeli,
Sepse ashtu hapet udha për dorën e fshehtë të Rusisë
Që të ushqejë me mishin tonë këlyshët e vet të Ballkanit.

Ngre dorën me zemërim.

Por, kësaj pune duhet t’i vijë një herë fundi!
Nëse Aliu ka dorë në këtë punë me vëllanë tonë, Syrjanë,

Nuk e fal më! Dhe do ta bëj pluhur e hi
Që të jetë mësim për  të gjithë ata që na bëjnë tradhti prapa shpine.

Hyn Kasneci.

KASNECI
Kalif i nderuar, komandanti i policisë kërkon të hyjë.

SULLTANI
Le të hyjë!

Hyn Sinanogllu, i veshur në uniformën e policisë. Përshëndet me temenatë e zakonshme.

SULLTANI
A kemi ndonjë të re lidhur me vrasëtit e Syrjait
Apo ju ikën dorësh e na e lanë dhembjen dhe turpin në derë?

SINANOGLLU

Pa e ndryshuar qëndrimin e përshëndetjes.

Lajme të mira po ju sjellim, o Kalifi ynë i shtrenjtë!
Njërin nga vrasësit e zumë dhe e kemi këtu në hekura.

SULLTANI
Nga është e çfarë thotë?

SINANOGLLU
Nga dëshmia del se është agjent i Aliut të Janinës.
Bile tashmë i ka pranuar vetë të gjitha fajet.

SULLTANI
Mbajeni në vend të sigurt e mos t'i ndodh gjë se na duhet i gjallë
Që të vërtetetohen  krimet e Aliut të Janinës,
E të mos kenë mundësi të ankohen miqtë e tij kaurrë,
Që nga Inglizi e deri te Rusia.

Sinanogllu del duke përshëndetur me temenara. Rushiti ngrihet në këmbë
dhe bën përshëndetje ushtarake. Pret urdhëra.

SULLTANI
Rushit bir! Rebeli Ali nuk na paskësh lënë shteg tjetër
Veç ta mësojmë se si duhet të sillet një pasha
E të mos e shkel nderin që i bëhet dhe të mos e shkel detyrën
Që ka për të lartësuar fjalën e Krijuesit në këtë botë.

RUSHITI
Fjala jote, Padishah!

SULLTANI
Gatite ushtrinë dhe nise si erë për në Janinën mizore
Dhe të ma sillni Alinë këtu, të gjallë a të vdekur.

Reisit.

Shkruaje, bir, fermanin që e heq Alinë nga Janina
Dhe i shpall haram, deri sa të dorëzohet rebeli, tokat e tija.

Rushiti bën përshëndetjet e fundit dhe del. Ngrihet edhe Reisi dhe del.

# AKTI I KATËRT

Mund të jetë salloni i pamjes së parë. Aliu në ballë të vatrës, pranë një mangalli, duke pirë duhan me nargile. Hyn Kasneci.)

KASNECI

Robtë që duhet t'i gjykoni i kanë sjellë, pasha i nderuar
Dhe qehajai kërkon lejen tuaj që t'i futin brenda,
Që t'u bëftë dita njëmijë e më shumë se njëmijë!

ALIU
Futini brenda ata xhahilë të pashpirt
Që më ropën mua të shkretin, e më morën frymën,
E më lanë të plak ditët më mjerim dhe në vetmi.

I fusin brenda disa fshatarë të lidhur me zingjirë. Krijohet një rrapëllimë hekurash, hapash e rënkimesh. Të lidhurit lëvizin me vështirësi e mezi mbahen në këmbë. Ata janë të rreckosur dhe të torturuar. Rojet i godasin herë njërin e herë tjetrin, edhe para Aliut. Qehajai del në krye të atyre njerëzve, afër Aliut dhe fillon të raportojë.

QEHAJAI

Ky këtu, pasha, është një fshatar nga Cunxari
Dhe nuk ka paguar të dhjetën e të korrave të verës që lamë pas
Dhe as nuk do të paguajë se thotë që nuk ka.

Me zë më të fortë.

Dhe fëmijët e gruan ia kemi interuar në Beoti
Po prapë se prapë nuk bindet e nuk paguan asnjë kacidhe.

ALIU
Po pse bre pizeveng po më rjep të gjallë mua të mjerit
E nuk po të vjen gjynah prej meje të ngratit,
Që për shkakun tuaj i plak ditët në mjerim e në vetmi.
.

FSHATARI I

Përpiqet të përkulet po nuk mundet për shkak të zingjirëve dhe nga dhembet e trupit.

QEHAJAI

Pothuajse bërtet.

A e sheh Pasha i ndritur se nuk ta bën as nderimin
Që duhet bërë para hirësisë sate e këtij saraji të bekuar,
Ky rebel i mallkuar!

FSHATARI I
Jo se nuk dua, po nuk po mund të përkulem më shumë
Se më kanë rrahur çaudarët pa mëshirë
E më kanë bërë qyryk sa s’mund as të lidh brekushet.

ALIU
Ua di unë juve mirë dinakëritë që bëni
Kur doni të më plaçkitni e të më ripni të gjallë,
Duke mos më paguar borxhet që më keni.
Po atëherë  me se ta paguajë unë sulltanin
Që nuk pyet a paguani a s’paguani ju, o të mallkuar!

FSHATARI I

Vetëm shpirtin keni mbetur pa ma marrë, o pasha
E asgjë tjetër në këtë botë të shkretë s’më ka mbetur.
Familjen ma kanë degdisur çaudarët e tu nuk e di se ku e ku
Vajzën ma ka grabitur bimbashi e po ma mban si robinë,
E unë kam mbetur rrugëve e po vdes për bukë.

ALIU
Po s’pagove borxhet do të të rjep të gjallë
Me briskun e ndryshkur të xherah Rizait të ndjerë,
Deri sa të të ndahet lëkura prej trupit si lëvore lisi
E vetë ta shohësh me sy se si do të shtrohet për tokë,
He pizeveng, që më vodhe e më rope mua të gjallë
E më latë kërcu në pleqëri, në mjerim e në vetmi.

Fshatari I përpiqet të përgjigjet diçka, po një e goditur e Rojës, e rrëzon për dhe. Ai ngrihet më vështirësi dhe përpiqet t’i lutet Pashait, poi a mbyllin gojën rojat.

Ripeni të gjallë si një berr që ripet për një gosti,

E lëkurën tereni e ma sillni ta shoh me sytë e mi,
Se dua të jetë mësim për të gjithë horrat e Labërisë!

Rojat e zgjidhin Fshatarin I nga vargani fshatarëve të tjerë dhe e tërheqin zvarrë. Pas pak dëgjohen britma të thekse e të ndërprera, të cilat dëgjohen herë pas herësh, deri në fund të kësaj pamjeje.

QEHAJAI

I afrohet një fshatari tjetër.

Këtë hajdut e zunë duke vjedhur fruta në lëmën e Aleksis Nucasit
Dhe e sollën këtu për drejtësi.

E shtyn Fshatarin II që të del më afër Aliut.

Aleksisi ju çon të fala e uron të jetoni sa malet
Dhe lut që hajduti të dënohet me varje një orë e më parë
Në atë lisin e madh ku pushoni, kur shkoni për në Zagori.

ALIU
Aleksisin e kam mik dhe nuk ia prish llafin!
Vareni hajdutin aty ka ka thënë miku im i zemrës
Që ta dinë të gjithë se do t'i godasë dora e drejtësisë ssime
Edhe kur u bëjnë dëme kaurrëve.

Fshatari II përpiqet të flasë, të reagojë, po rojet me të goditura të forta e zbrapsin dhe e nxjerrin jashtë skene. Dëgjohen ulërimat e tij nga dhembjet e goditjeve dhe nga frika.

Muslimanë i thotë vetes, ndërsa vjedh gjënë e tjetrit!
Dhe sulltanin e duan, horrat, më shumë se Aliun,
Që i mbron dhe i ushqen me dorën e tija si një prind.
Prandaj e kanë hak litarin në degë të lisit
Dhe shpirti në ferr do t'u shkojë që ma helmojnë kështu zemrën!

QEHAJAI
I afrohet Aliut dhe flet me zë më të ulët.

Aleksisi e ka që t'ia marr tokën këtij fakiri
Se ka një tokë të mirë buzë lumi ky i shkretë!

Zgërdhihet.

ALIU
Le t'ia marrë, o vëlla! Mjafton që të m'i mbajë në terezi

Kaurrët e Zagorisë dhe të paguajë taksat me kohë
Në këtë kohë të pako

QEHAJAI

I afrohet Fshatarit të III.

Ky pasha, u zu në kurvëri me një rrogtar të tij në përrua
Dhe ne e sollëm që të merr dënimin e merituar për krimin.

ALIU
S'paska bërë ndonjë gjë fort të rëndë, ky fatzi.

Fshatarit III
Hë, po si more të shkretë, si more të shkretë?

FSHATARI III
Të përulem pasha, të përulem e të puth këmbët!

ALIU
Pa na trego pak si ndodhi kjo punë mes jush se dua ta di
Çfarë bëjnë robtë e mi kështu në përrenj dhe pa dijen time.

Fshatari III ngurron. Qehajai e nxitë të tregojë.

FSHATARI III

Flet me drojtje, po edhe me një ngjyrim emocional që mund të karaktyerizojë homoseksualët.

Po ja pasha, më ndodhi ashtu kot isha në bahçe
Ai çuni erdhi e më tha kështu, kështu e kështu,
Dhe mua m'u erren mendët e m'u ndal fryma.
Ai dylberi më mori përdore e më futi thellë në përrua
Dhe zgjidhi brekushet duke qeshur e duke rënkuar,
Unë i ziu nuk dita si të mbrohem nga ajo që pashë,
Dhe nuk e di as tash si të shpëtojë unë i ziu.

ALIU
Po tash? Po tash që je në gjyq dhe të pret dënimi?

FSHATARI III
E pranoj çdo dënim prej teje, o pasha i ndritur
Dhe të përulem e të puth dorën e të puth këmbët.
Dhe shpirti im vaftë në fund të ferrit!

ALIU
Mirë, mirë. Po herë të tjera të keni kujdes, o fatzes.

Rojeve.

Jepjani njëzet shkopinj në prapanicë, këtu para meje
Që ta dinë se në këtë pallat ka drejtësi,
E pastaj lëreni fatziun të shkojë në shtëpi.

E vënë përmbys mbi një karrige dhe fillojnë ta qëllojnë me kamxhik. Dëgjohen klithmat e mbytura të tij. Aliu qeshet.

Për qejfin që ka bërë i ka hak njëzet shkopinj.

Qehajait.

Po të rinj janë të shkretët e u përvëlon xhani
Nuk kanë fort kusur, Mehdi vëlla, se u pëvëlon xhani.

Qehajai konfirmon me kokë e me përulje të lehtë. Pasi i kanë dhënë njëzet shkoinjtë, Fshatarin III e nxjerin jashtë, duke e tërhequr zvarrë. Qehajai i afrohet më afër Aliut dhe i shpjegon me zë më të ulët, nuk dëgjohet.

ALIU

I tërbuar.

Ky pizevengu këtu, ia paska thyer fjalën bimbashit?

TREGËTARI

Shpurdh me hekura duar.

O pasha, bimbashi deshi më më prekte në nder
Gruan deshi të më përdhunonte o pasha, në mes të dyqanit,
Ty t'u bëftë dita njëmijë, o pashai ynë, o drita e syve tanë!

ALIU
Po tash që to do ta varesh, çda do të besh tash?
Bimbashi tash do ta ketë më të lehtë punën, o derëzi,
Do t'i shkojë gruas sate serbes në dhomën e gjumit
Dhe do të guduliten deri në mëngjes
Bre dinsëz, po a bën bre t'i kthehet fjala qeverisë?

TREGËTARI
Më prekte në nder, pasha, e kjo me kanun nuk lejohet.

ALIU
Vareni horrin! Ai më flet mua për kanun e nder!
Vareni e mos ta zërë nata pa u kacavarë në degën e lisit
Që të marrin vesh të gjithë se Ali Pashai nuk tallet.

E nxjerrin Tregëtarin, duke e qëlluar me grushte e ai nxjerrë ulërima nga dhembjet. Hyn Kasneci me ngut dhe i flet Aliut në vesh. Ai hutohet për disa çaste, pastaj ia bën një shenjë Qehajait. Qehajai i nxjerrë jashtë të burgosurit e rojet me ngut. Mbeten vetëm Aliu dhe Qehajai. Hyn Hija II.

ALIU
Ç'lajme na sjellë o bir, të mira a të këqia?

HIJA II

Lajme të kobshme po të sjellë, o baba i shtrenjtë
Të zeza si nata e errët kur mbulon në vjeshtë Janinën
E kur hënë nuk ka, ndërsa stuhia dridhë si purtekë Litharicën.

ALIU
Fol, bir, fol!

HIJA II

Përkulet në shenjë nderimi të thellë. Pothuajse dihatë.

Ne o baba, e gjetëm Syrjanë në Stamboll
E lamë për të vdekur në mes të sarajit të tij,
Po ai pati ymër e shpëtoi veç me disa plagë në trup,
Ushtritë e sulltanit na ndoqën tri ditë e tri net
Nuk lanë udhë pa na prerë, nuk lanë shteg pa na e zënë,
Se nga mbinin, baba, ku s'ta pret mendja e ku s'shket këmba,
Të dukeshin se janë xhind e jo ushtarë, se nga mbinin ashtu.

Bie në gjunj para Aliut.

Unë shpëtova dhe ja mbërrita, fatpreri, para teje,
Ndërsa im vëlla mbeti në dorë të katilëve,o baba!

Aliu bën me shenjë drejt derës. Menjëherë hyn Aleksisi me një gotë në dorë.

ALEKSISI
Urdhëroni pashai ynë, babai ynë,
Se ky mehlem ju ndihmon në këto çaste të mëdha.

Aliu e merr gotën, pi disa gëllënjka. Aleksisi rri përkulur duke bërë nderimet. Pastaj Aliu ia kthen gotën, ai e merr dhe del duke bërë nderimin me përkulje të madhe.

QEHAJAI
S'ka ku vete me keq se këto lajme, o pasha!
Sulltan Mahmuti do të jetë tërbuar krejt e luftë do na shpall.

ALIU
Kjo që po më dëgjojnë veshët është një kujë
Nga ato të idhëtat që bëjnë edhe malin të rrëzohet përmbys.

Endet nëpër sallon. Shikon unazën që ka në dorë, e ngre dorën lart si për të kumtuar diçka. Rri ashtu disa çaste. Mandej ligështohet. Qehajai i afrohet nga prapa dhe rri gati që ta mbajë me duar.

Tash Sulltan Mahmuti do të nis ferman të ri për Janinë,
Për Syrjanë do të na sulmojë me ushtritë e tij të mëdha.
He shpirti në ferr i vaftë, atje ku digjen në zjarr katilët.

Ngre të dy duart lart, kap kokën me to.

Oi oi oi oi oi oi .

Shkul mjekrën. Me emocione të forta.

Po ç'më bëre kështu, more Syrja, more katilë
Ti ç'më gatove? Ma nxive ditën e motin, more derëzi,
Dhe jetën me mundime kështu si ma mbulove.

QEHAJAI
Të shpresojmë se do të gjendet një zgjidhje, o pasha!

ALIU
Kjo është një gjëmë e zezë që po bie mbi tokën e Janinës!
Oi oi oi oi

I mbajnë ison edhe Qehajai dhe Hija II.

Kjo është hakmarrja e vdekjes së pamëshirshme

Oi oi oi oi oi

Ah, more Syrja po ç’na bëre e ç’na bëre., more Syrja!
Oi oi oi oi!

Bie gërmuq dhe dridhet i tëri. E mbajnë Qehajai dhe Hija II. Pas disa çastesh ligështimi të plotë, këndellet në çast dhe ngrihet në këmbë si të mos kishte pasur asnjë tronditje.
Qehajait.

Dërgo të më thërrasin kryekomandant Kostën
Se tash na duhet të gatitim armët dhe të zëmë pritat
Që ushtrisë së Mahmutit t’ia japim një mësim të mirë.
Shpejt, shpejt se kohë aspak nuk kemi!

Qehajai del nga skena, pastaj kthehet.

QEHAJAI
I çova fjalë kryekomandantit dhe shpresoj se vjen shpejt
Se këtu në Pallat duhet të jetë në këtë orë.

ALIU
Ta shohim tash trimërinë e tij në fushën e betejës
Se ai ishte nxitësi që të bënim atë që bëmë me Syrjanë.

Hyn Kosta. Përshëndet me temena dhe pastaj afrohet.

KOSTA
Pasha, i mora vesh lajmet e hidhura!

ALIU
Nga i more vesh? Nga të erdhën ty para meje?

Kosta hutohet në çast. E shikon Hijen II.

KOSTA
Ne u takuam në oborret e kalasë dhe ndërruam dy fjalë,
Deri sa ju hirësi ishit i zënë me gjyqin këtu.

Me zë më të sigurt.

Tashmë i kemi filluar përgatitjet e mëdha për luftë
Dhe do të jemi të gatshëm ta ndjekim sulltanin
Deri në strofkën e tij të ndyrë në Stamboll.

Aliu rri i vrenjtur. Dyshimtar.

ALIU
Po me kleftët ke rënë gjë në marrëveshje
A do na ndihmojnë me armë dhe me municone?

KOSTA
Po presim pasha dhe le të shpresojmë se do të marrin leje
Nga Rusia, ku janë krerët e lëvizjes dhe ku mirren vendimet.

ALIU
Kjo do të duhet të ishte vendosur tashmë,
Se premtuar më kanë që të jenë në anën time,
E të mos më lënë të vetmuar me sulltanin ballë për ballë.

KOSTA
Të shpresojmë e të presim përgjigje, pasha,
Por ne do të jemi të gatshëm për luftë deri në vdekje.

ALIU
Nëse më lënë vetëm e nëse nuk na ndihin si kanë thënë,
Kjo do të ishte një tradhti e padëgjuar.

QEHAJAI
Kam frikë se kështu do të ndodh, o pasha!

KOSTA
Mos fol ashtu, Mehdi efendi, se ne përgjigjen po e presim
Dhe Rusia nuk është te kthesa e parë e Liqenit.

QEHAJAI
Pritja në këto orë është një humbje fort e madhe
Dhe kjo heshtje përreth më duket tepër e frikshme,
Madje as misionarët e Fuqive të Mëdha ende nuk janë dukur.

ALIU
Tash s'kemi çfarë të bëjmë tjetër veç armët të ngjeshim
Se ushtritë e sulltanit janë në rrugë për në Janinë.

QEHAJAI
Ndoshta një ofertë e re për paqe na duhet në këto çaste, o pasha!
Një kërkim faljeje do të ndreqte diçka.

KOSTA
Kështu flasin burracakët, e jo trimat.
Vetëm lufta në mejdan do të na e sjellë paqen me sulltanin.

QEHAJAI

Unë këtë logjikë nuk e kuptoj

KOSTA
Tash pushon politika dhe fillon gjëmimi i topave
Dhe gjëmimi i tyre shurdhon logjikën tënde.

QEHAJAI
Kryekomandant, unë vetëm po mundohem ta kuptoj
Kush është mish për top në këtë batërdi?

ALIU
Tash është vonë për të ndrequr atë që nuk ndreqet, o Mehdi,
Tash vetëm lufta ballë për ballë na jep shpresë.

KOSTA
Ashtu është pasha!
Dhe tash të gatitim zemrat dhe armët tona
Për një luftë që do të na nxjerrë fitimtarë.

ALIU
Por nëse nuk na vijnë ndihmat nga kleftët, si ia bëjmë,
Se kjo luftë nuk fitohet veç me zemra të nxehta.
Prandaj tash më duhet të marr vendime të mëdha!

Kosta hesht. Duket si në siklet të madh dhe kërkon me gjeste leje që të largohet. Hija II rri në krahë të Kostës, edhe ai i gatshëm që të largohet. Qehajai i shikon ne dyshim. Aliu bën e dorë që të largohen të gjithë. Duket krejt i ligështuar.

## AKTI I PESTË

ALIU
Vetëm. Në dorë e ka të njëjtën gotë që i ka dhënë më herët Aleksisi. Pi disa gëllënjka. Shikon i topitur drejt perdeve për disa çaste. Pastaj e shikon më me gjallëri unazën e madhe që ka në gishtin e dorës së majtë. Lëshon gotën në tavolinë të vogël. Pastaj shikon drejt tavanit dhe bën disa lëvizje të kokës, me sy mbyllur e krejt i përhumbur. Këtë e përsëritë tri herë, si një ritual. Pastaj bën disa hapa nëpër skenë dhe ndalet në mes të saj, para një ore të madhe me gurë e me akrepa të mëdhenj, e cila gjendet në dysheme. Gërmuqet dhe lëvizë njërin nga akrepat. Akrepi sillet deri në njërin  nga numrat dhe ndalet. Aliu tregohet i pakënaqur dhe pothuajse i tmerruar. E shtyn akrepin edhe më fort, dhe bën gjeste që tregojnë se synon që akrepi të lëvizë më shumë se aq. Po ai prapë ndalet në një numër më afër. Aliu tërbohet. E shtyn edhe më fort dhe dridhet i tëri nga zemërimi.
Sillet rreth orës, gati symbyllur dhe duke përsëtitur disa fjalë që nuk dëgjohen, po që duken si një lloj magjie. Sillet  tri herë rreth sahatit në madh që është në dysheme, pastaj gërmuqet dhe fillon sërish ta lëvizë akrepin. Po prapë zemërohet. Ngrihet ngadalë në këmbë, shpërthekon kraharorin dhe e nxjerrë prej andej një hajmali. E puth hajmalinë tri herë, e ngre pak drejt qiellit dhe e fërkon me të fytyrën, si një ritual. Pastaj e fut hajmalinë në kraharor dhe gërmuqet mbi sahatin, duke bëtë disa gjeste që kanë synime magjie. E lëvizë akrepin, po sërish duket i zemëruar me lëvizjet e tij.
Ngrihet ngadalë, krejt i dërrmuar. Rri në një vend, si i humbur. Pastaj ngre ngadalë duart lart dhe flet më zë të ulët, vajtues, por që dëgjohet qartë në sallë.

Më tradhtuan të gjithë, një nga një më tradhtuan,
E më lanë kërcu, më lanë këtu kërcu.
Baballarë, më tradhtuan një nga një të gjithë më tradhtuan,
Mbeta vetëm këtu, hu hu hu hu hu

Kur përsëritë pasthirrmën „hu“, bën përkulje ritmike me trup dhe fillon e sillet rreth orës që është në dysheme.

Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu.

Ndalet. Heshtje e shkurtër. Flet me një zë që i ngjet një bashkëbisedimi. Ka halucinacione.

Ja Hasan, ja Hysen, ja Hasan ja Hysen
Ndihmomëni mua të shkretin, në këtë zaman,
Ndihmojeni Aliun tuaj që po dridhet si thupra në ujë,
Nga kobi i zi që po vjen me fermanë të ri nën sjetull
Po ma kërkon kokën në tepsi, o baballarë, kokën në tepsi
Mua të gjorit, mua të ziut në këtë pleqëri, mua Aliut.

Me ton vajtues.

Ja Hysen këtë zezëditë ti e di, ja Hysen, ja Hysen, oi oi oi
Kuku kuku kuku kuku kuku kuku
Hu hu hu huh u hu hu hu hu

Shikon përreth hetueshëm. Bën edhe disa hapa që të vërtetojë se është krejt vetëm. Nxjerrë hajmalinë nga kraharori dhe e mban para syve.

Bëjeni Mahmutin pluhur e hi, vrajeni, grijeni
Hiqmani qafe atë faqezi që më ka shpallur fermanli
O baballarë, ja Hasan, ja Hysen,oi oi oi oi.

Ulet në gjunj duke puthur hajmalinë. Krejt i përhumbur.

Mos me braktisni, baballarë, mos më leni, mos më vrisni
Hu hu hu huh u huh u hu hu  huh u hu

Hyn Dervishi. Sillet rreth Aliut i përhumbur, me sytë mbyllur dhe duke bërë disa rrathë në ajër, si për të trembur mizat. Rrotullimi i tij vjen e bëhet më i shpejtuar, aq sa shndërrohet në një  rrotullim marramendës. Aliu rri në gjunj dhe vazhdon klithjet e tij " hu, huh u hu, hu, hu, hu… "

DERVISHI
Ikë tej o vdekje, ikë tej moj shtrigë e mallkuar,
Lerma djalin tim të shkretë në duart e mia të babës,
Lerma djalin, lerma djalin, lerma djalin, ti korbë e zezë.

Bën gjeste me duart si për të mbrojtur trupin e Aliut nga ndonjë sulm.

Lerma Aliun në duart e mia, lerma rehat o vdekje,
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu

Gërmuqet mbi sahatin dhe e shtyn akrepin që të lëvizë. E përcjellë me shikim dhe me heshtje lëvizjen e akrepit deri sa ai ndalet. Aliu rrri tërësisht i topitur në gjunj.

Ah i shkreti unë, i shkreti unë çfarë prita, i shkreti unë
Si të bëhem më i shpejtë  se ti o vdekje që po kaluron me të katra,
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Ikë tej o vdekje, lerma djalin tim të shkretë në duart e mia
Ta mbroj e ta ruaj e ta gjykojë vetë.

Përnjëherë Aliu shpërthen në një vaj me ngashërima. Ka ngërqe dhe dridhet i tëri. Bie përmbys. Dervishi i merr dorën, e ngre me forcë dhe e drejton drejt fronit, më shumë duke e tërhequr zvarrë. Pastaj e ul atë në divan dhe ulet vetë pranë tij.

DERVISHI
Ali bir, vdekja është nisur e vjen të të merr me vete
Në thonjtë e saj të përgjakshëm do të japësh frymën.

Shikon përhumbshëm.

Po e shoh një shpatë të përgjakur si ta merr frymën e mbramë.

ALIU
Mos e thuaj atë fjalë baba, mos ma thuaj, ta kam rixhanë
Vetëm këtë fjalë mos ma thuaj se nuk dua të vdes.

Qan.

DERVISHI
Akrepat e orës nuk lëvizën sipas fatit, Ali bir,
Po bënë një rrotullim që tregoi rrugën e Stambollit,
Unë pashë dhe kuaj në revan, dhe një kokë të prerë.

Ia merr dorën dhe ia mban në të tijat e ia lëmon si një të sëmuri.

Do a s’do vdekja po vjen drejt teje, Ali, o bir
Si një ulkonjë që mbetet pa ushqim një kohë të gjatë
Dhe dhëmbët i kërcëllojnë si hekura të ndryshkur.
Sulltani kësaj here nuk të fal, se i vrave Syrjanë,
Që rri në sarajet e tij dhe han bukë me të në një sofër,
Kësaj here sulltani nuk të fal edhe sikur të përmbyset dynjaja
Se e ke tepruar me krime e me ligësi, o bir Ali!

ALIU
Si të shpëtojë baba, si t’i bëj bisht vetëm edhe kësaj here
Ta kam rixhanë më shpëto baba, se ti mundesh
Ti e ke në dorë o baba të paça e më paç dhe ti mua
Se shpirtin po e lë në dorën tënde e të askujt tjetër.
Ndërsa ti e di të fshehtën e jetës dhe të vdekjes.

DERVISHI

Ironik.

Kur të thosha të mos bëje ligësira, nuk m’i dëgjoje fjalët
Po vazhdojet ligësitë edhe më me tërbim
Aq sa m’u desh të të mallkoj me kokën të zbuluar
Që të dëgjonin Hasan e Hysen dhe gjithë baballarët
E të shkulnin mjekrat nga mërzia
Dhe lotët t’u rridhin faqeve atyre të mjerëve.

ALIU
Nuk i bëra të gjitha me dashje, o baba, nuk i bëra
Po diçka më shtynte përpara në këtë rrugë.

DERVISHI
Çka të shtynte në këtë rrugë të shëmtuar, o bir?

ALIU

E merr veten. Ulet drejt dhe e shikon Dervishin me vëmendje të përqendruar.

Nuk e di se çka, po ishte një hije brenda meje
E më fliste me një zë të fortë natë e ditë, orë e më orë e çdo dekik
Në vesh më fliste pa pushim, baba, në tru më gërvishte
Si me majë thike dhe mendjen ma luante krejt,
E para syve më shkëlqenin stolitë e huaja, tokat e huaja, gratë e huaja.

Me zë edhe më të fortë.

Nuk u ngopa kurrë as me verë as me bukë as me gra,
Isha vetëm një shigjetë që fluturon nëpër ajër dhe qëllon
Dhe nuk ndalet dhe nuk ngopet dhe nuk thyhet kurrë.

DERVISHI

E ndërpret.

Shigjetë e lëshuar nga dora e ligë e djallit.

Ia shkundullon dorën.

Të kam pasë thënë mos e dëgjo yshtjen e tij
Se është e kobshme yshtja e shejtanit, o Ali,
Dhe të pata bërë hajmali e shumë dua të pata fryrë.

ALIU
Po tash baba si t’ia bëj, si t’i shpëtoj vdekjes?!

E nxitë t’ia mbajë dorën në duart e Dervishit.

Sheih Alia, që drita raftë mbi varrin e tij, deri në Ditën e Kiametit,
Më ka bërë be se do të jetojë rrafsh 150 vjet
Dhe unë kaq dua t’i jetoj ato 15o vjet që më takojnë,
Se nuk dua të lë gjithë këtë pasuri që kam mbledhur
Nuk dua ta lë gjithë këtë pushtet që kam në duar
E të shkojë si qen pa iu dhimbsur askujt në këtë botë.

DERVISHI
Sa herë të kam thënë mos ia jep gishtin hasmit
Se pastaj ta rrëmben dorën e ta këput krahun,
E lë lë sakat e të shtrinë si një lis të prerë përdhe.

ALIU
Mos më qorto kështu, baba, se më këputet shpirti,
Nuk desha të ndodhte kështu, nuk desha, po më mashtruan.

DERVISHI
Të mashtruan se deshe të jeshe i mashtruar nga lajkat
Deshe njerëz pa cipë e pa nder e pa burrëri pranë vetes.
Deshe gramatikojë tinëzarë e mizorë,
Ata ishin ai shejtani brenda teje që të vërtiste vërdallë mendjen
E të lanë kërcu kështu në këtë ditë të zezë
Kur vdekja po të vjen me të katra.

ALIU
Po këta të tjerët më shumë e deshën Sulltanin se mua.

DERVISHI
Ata nuk të deshën se ti ia shite shpirtin shejtanit
Të huajit ia shite shpirtin e pushtetin ua fale.
A e sheh tash se si të kanë braktisur
E si zgërdhihen si djalli në stom dhe bëjnë festa të mëdha
Në sarajet e mëdha dhe në pronat që ua dhurove pa karar,

Ngre zërin.

A e sheh o derëzi, si të tradhtuan e të lanë kërcu?
Ku janë tash armët e tyre, ushtarët e tyre
Ku është ajo ndihmë për të cilën gënjenin se do të të vinte,
Hë ku janë? A e sheh a s'e sheh se të kanë braktisur
E tallen me vuajtjet tona e gëzojnë fitoret e veta
Që i shënuan mbi kurrizin tënd, o derëzi,

Fillon të vajtojë.

Oi oi oi oi..

ALIU
Po e shoh se më tradhtuan e më lanë në zi,
Por do ta paguajnë këtë tradhti me kokën e vet
Siç e kanë paguar ata që më kanë tradhtuar nëpër mote.

Nxehet.

Do t'i rjep të gjallë e do t'i shkojë në hell
Ashtu si e shkuam në hell Çuash Priftin
Kur më dhunoi nënën e motrën.

Nxehet edhe më fort.

Edhe kleftët do t'i hedh në zjarr e do t'i bëjë hi
Do t'i hedh të gjallë nga bedenat e do t'ua kall datën,
Se më tradhtuan e u bënë me Miskovin e me Sulltanin
Dhe ma futën thikën në grykë e ma ndalën frymën përgjysmë.

Pastaj qan me ngashërimë. Bie përmbys për disa çaste në prehërin e Dervishit. Pastaj ngrihet ngadalë dhe e puth unazën e madhe që ka në gisht. E ngre atë dorë lart në shenjë triumfi.Dervishi ngrihet ngadalë dhe fillon të sillet sërish rreth tij, në fillim më ngadalë e pastaj më shpejt.

DERVISHI

Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
O vdekje e mallkuar, o vdekje e mallkuar
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Ikë prej birit tim, ikë prej birit tim
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Të shkretë e të vetmuar e mëkatar
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Të shkretë e të vetmuar e mëkatar
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu

Të shkretë e të vetmuar e mëkatar
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu

ALIU

Edhe Aliu fillon e sillet rreth vetes së vet, duke puthur unazën e duke u fërkuar për trupin e Dervishit, i cili sillet rreth Aliut.

Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Aman, aman, manan, mos e lerë vdekjen se e kam frikë
Si shkreptimën që të verbon sytë e kam frikë
Hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu hu
Baba aman, baba aman, baba aman, baba aman

DERVISHI

Ndalet në çast, e ndal edhe Aliun dhe e kap për fyti. E shkundullin fort. Aliu nuk mbrohet. Trupi i dridhet i tëri dhe vaji i shkon faqeve e mjekrës. Dervishi bie përmbys dhe rri disa çaste ashtu.

Nuk u pranua asgjë nga ato që thamë net ë zeztë, o bir
Prandaj vdekja po vjen me shpejtësinë e erës së Bosforit,
Dhe unë më s'kam punë me ty,
Po të dorëzoj në duart e ftohta të vdekjes mizore, o bir.
E cila tash ka hyrë në këtë saraj të shkretë
Dhe po përkundet me butësi si ato perdet e mëndafshta atje.

Ngrihet dhe del nga salloni me duart lart, duke u lutur, me sy të përlotur, me mjekër të çaraveshur dhe me xhyben të shpërthekuar.

ALIU
Pas një përhumbjeje të çastit, ngrihet dhe niset me vrap pas tij.

Baba mos më lër, mos më lërë kështu, baba
Ama, mos më lër vetëm, baba, se kam ende shumë punë
Sheik Ahmedi më ka thënë se do të jetojë 150 vjet
Dhe do t'i var të gjithë tradhtarët me dorën time
E do t'i përvëlojë në një zjarr të madh Janine.

Dalin të dy nga skena, Dervishi si duke e ndjekur dikend, ndërsa Aliu si due ikur prej dikujt.

# AKTI I GJASHTË

E njëjta skenë. Në prapavijë mund të bëhet një valëzim i herë pas hershëm i ndonjë pëlhure, e cila do të ishte asociacion për prezencën e vdekjes së paralajmëruar nga Dervishi.

ALIU

Aliu në divanin e tij. Jusufi rri i përkulur pranë tij.

Tash o Jusuf vëlla, nuk kemi vend për fjalë
Më shumë na duhet urti e vendim i drejtë
Nga i cili nesër nuk do të turpërohet askush
Nga fara jonë, të pamësuar me turpe,
Megjithëse as me ndere nuk shquhemi fort.

Ngre dorën në ajër si për të shenjuar diçka.

Mahmutit i ka marrë koka erë, si një kungulli të kalbur.
Duket se ia ka shitur besimin e vet Miskovit
Siç shitet në pazar një pulë e sëmurë
Në periferinë e qelbur të Stambollit
Ku as ditën syri s’e sheh  ku shket këmba.

Heshtje e shkurtër.

Ky sulltan po e merr në qafë gjithë dynjanë,
Në vend se të përvishte mëngët si një bujk i mbarë
E ta ngrinte në këmbë nga e para Perandorinë
Të cilën e kanë zënë smëundje të rënda
Sëmundja e detit dhe sëmundja e tokës bashkë.

Përzien  gacat në tangarin që ka pranë.

Kobet e mëdha do të shpërthejnë në Stamboll,
Si uji i zi  nga kanalet e gërryera gabimisht
Mirëpo, ne nuk kemi kohë të mjaftueshme
Për ta pritur atë ditë e për të mbyll hundët
Nga kutërbimi i rrënojave të pamata me sy.

Ndalet dhe e shikon Jusufin hetueshëm.

Jusuf, vëlla, ne tash jemi të zënë në grep

Në mes të xholit të trubulluar,
Ku nuk shihet kund një varkë shpëtimtare.

JUSUFI
Pasha i nderuar e vëlla fort i dashur i zemrës sime
Edhe pse nuk qe kësmet një nënë të na lindte
Të një babai jemi, të një emri dhe gjaku
Prandaj nuk më dhimbset vetja më sa një gogël mali.

Më me emocione.

Pasha i lartë e vëlla i artë, vetëm na prijë në luftë
Se Mahmuti nuk është më trim se Selimi
Dhe ushtria jonë nuk mbetet aspak prapa në trimëri.

QEHAJAI

Është disa hapa larg divanit të Aliut.

Mos u ngut Jusuf, o trim e vëlla kryetrimi
Se për luftërat që i dimë mirë si bëhen
Dhe me të cilat e kemi ngopur Stambollin
Ende kohë të mjaftueshme mund të kemi,
Por tash puna është si të shpëtojmë nga gjëma e saj
E të prehemi të gjithë pak pas kaq vite mundimesh
Që s'na u ndanë më sa hija që na vjen prapa
Herë duke u shkurtuar e herë duke u tejzgjatur
Aq sa peshë e saj bëhet më e rëndë se barra e Gramozit.
Se më duket se këtë luftë na e gatitën armiqtë tanë të fshehtë
Që na shtiren si miq e që për logaritë e veta
Duan të na shkallmojnë në këtë luftë e të na shafitin në dhe.

ALIU

Pa ua vu vëmendjen fjalëve të Qehajait.

Mahmuti e ka lidhur një pakt të fortë me Miskovin
E kujton se nuk ma ka më nevojën

Me zë më meditativ.

Po Mahmuti tash e ka ndarë mendjen
Të na shkatërrojë ne për qejf të Miskovit

Që po fërkon duart pranë zjarrit që po përhapet
Në të katër anët e tokë sonë të shkrumbuar.

QEHAJAI
Pashai im, ata që nxitën vrasjen e Syrjasë
Nuk na e deshën të mirën.
Ata duan që ne të fundohemi më honet e luftës
E të hapet rruga për të na zhvatur tokat tona për Greqinë.

ALIU
Por tash është vonë, o Mehdi. Tash na shpëton veç fitorja!

QEHAJAI
Ndoshta ka kohë ende për paqe, o pashai im!

ALIU
Nuk ka kohë më, o Mehdi! Vetëm po pres habere nga kleftët
Dhe të shohim si do të shkojë kjo punë.

Me zë më të lartë.

Më është lodhur qafa shumë e nuk po e mban më
Peshën e madhe të dy kurorave,
Njërën timen e tjetrën të sulltanit.
.
Hyn Kasneci.

Ç'të reja na vijnë dhe prej kujt?

KASNECI
Pasha i nderuar, ka urdhëruar Vladimiri,
Ai i dërguari i ri i carit të Rusisë.

ALIU
Na paska denjuar të na vizitojë Vladimiri?

Ndalet dhe mendohet.

Ky horr është një ujk i vjetër i oborrit të carit
Dhe me siguri ka ardhur me propozime të reja.
Ndoshta na ofron ndihma të fshehta me armë
Siç më jipte sigurime Kosta, kryekomandanti im.

Qehajait.

Si thua, a ia vlen  ta takojmë të dërguarin e carit?

QEHAJAI
S'kemi si ta shmangim këtë ballafaqim.

Aliu i jep shenjë Kasnecit, që të lejojë hyrjen e Vladimirit. Kasneci bën nderimet dhe del, pas pak hyn Vladimiri. Përshëndet me temenarat ruse.)

VLADIMIRI
Mirë se ju gjej Pasha i nderuar, o Luani i Janinës!

ALIU
Mirë se erdhe, se ne edhe prisnim habere.

VLADIMIRI
Jua shpërfaq nderimin e thellë dhe miqësinë e vjetër.

ALIU
Edhe bastuni në dorë duket se të shkrep nga gëzimi
E lëre më fjalët që të gurgullojnë si lumi në pranverë.
Kjo nuk ka qenë e zakonshme për të dërguarit e carit
Sepse sa herë kanë ardhur dukeshin të ngrysur e vajtues.
Ndërsa ty goja të qenka lëshuar së tepërmi
Qenke bërë një llafazan i madh si fshatarët grekë të Moresë
Kur ngrenë dy-tri gota dhe qejfi u hipën në tepe të kresë.

Vladimiri rri gjithë krekosje, e thekson edhe më shumë harenë.

VLADIMIRI
Takimi me miq gjithmonë është kënaqësi e madhe,
Ndërsa, miqësia jonë është si vera e vjetër.
Ne luftuam bashkë nën flamurin e gjeneral Ushakovit
Dhe u stolisëm me fitore e me pre të mirë të luftës.

ALIU
Kujtimet për motet e shkuara janë të dashura
Por e kanë stinën e vet si ullinjtë.

VLADIMIRI
Ne jemi të brengosur për hallet që keni tash mbi krye
Dhe dëshirojmë të dimë si do të rrjedhin punët.

ALIU
Kryekomandant Kosta më ka thënë se do të na ndihmoni

Me armë e municione e me vullnetarë grekë.

VLADIMIRI
Zemra na e do të jemi në krahun tuaj, o pasha i nderuar,
Po kemi dhe shtrëngimet që vijnë nga traktatet e paqes.

ALIU
Por, kryekomandanti im më ka thënë
Se do të gjenden rrugë të fshehta për ndihmë.

VLADIMIRI
Kësaj radhe do të detyrohemi të shikojmë nga bregu
E të shohim fuqinë tuaj në ballafaqim me sulltanin.

ALIU
Ashtu thua o i dërguari i carit? Hair qoftë!
Po pse s'na e thua që cari është bërë ortak me sulltanin?

VLADIMIRI
Mos e ngarkoni shpirtin, o pasha i nderuar!
Ne nuk e kemi vendin në një zënkë brenda familjes suaj
Që sado e madhe që të jetë, prapë një familje është.
Sidoqoftë, ndjenja e drejtësisë na thotë që duhet të qëndroni
Përballë kësaj furtune e të mos ligështoheni.

Lëvizë nëpër skenë, duke matur me shikime edhe Qehajain e sidomos Jusufin.

Megjithëse ne jemi asnjajës dhe nuk përzihemi në punët e Portës.
Ne kemi vetëm hallin e vëllezërve tanë
Në brigjet e Egjeut e në zemër të Ballkanit.

Ngre zërin.

Sado injorantë që janë, ata i kemi vëllezër të fesë e të gjakut
Dhe e kemi për detyrë t'u ndihmojmë kur janë në vështirësi.
Por puna jonë mbaron me kaq, hirësi
Dhe kjo nuk mund të quhet një përzierje në punët e Portës.

ALIU
Jeni përzier kaq shumë sa i keni bërë tërkuzë
Të gjitha punët e kësaj botë të mbrapshtë.
Në Stamboll ju jeni bërë sundimtar të vërtetë
Sepse sulltan Mahmuti ua ka hapur dyert e sundimit
Vetëm edhe haremin e grave të tij ka mbetur pa ua dhuruar.

VLADIMIRI
Këto janë fjalë të rënda që nuk i kanë hije
Një burri të zgjuar në një kohë të vështirë
Kur më shumë i duhet përlulja se sa krenaria.

ALIU
Mua nuk më mëson njeri se si duhet të sillem
Dhe kushdo që ka provuar, e ka çarë me lot e ëma.

VLADIMIRI
Ka qenë një herë e një kohë por tash është ndryshe
Dhëmbët u janë thyer e duart u janë lidhur.

QEHAJAI
Nuk është hera e parë që bëni llogari të gabuara.
A nuk e kujtoni pak përvojën e Korfuzit,
Kur u detyruat të iknit me bishtin nën shalë
Nën zjarret e armëve tona mizore?

VLADIMIRI
Nuk e keni më në kufijtë tuaj Napoleon Bonapartin
Me të cilin luanit cic mic në Mesdhe duke përmbysur qeverira
E duke i bërë dëme të mëdha Rusisë.

ALIU
As Napoleoni nuk ishte fort më i mirë se cari
Gënjeshtar edhe ai qe jashtë mase.
Pasi ma premtoi Butrintin sërish i ra pishman
Sa m'u desh t'ia merrja me grykat e pushkëve
Dhe t'ua dredhja qafën njerëzve të tij si lepujve
Pasi shpalla një murtajë të paqenë në mbretërinë time.

VLADIMIRI
Në mbretërinë tënde? Kjo nuk qe kurrë mbretëri
Po një plasdarm i sulltanëve fanatikë
Që deshën Europës t'ia zinin frymën
Dhe ta shtrinin për dhe si një vejushë të dhunuar
E ta çnderonin në pikë të ditës.
Prandaj po ju them se mburrrja para nesh nuk ju ndihmon
Ju po mundët ballafaqohuni me sulltanin
E në atë rast e meritoni nderimin tonë.

ALIU

Nxehet.

Unë nuk jam nënshtruar kurrë dhe nuk nënshtrohem
Se jam lindur për të qenë i lirë dhe sundimtar.
Ndërsa ti që krekosesh më mirë e ke të zbutësh fjalët
Se unë di të bëj hatanë edhe me ty
Si me shumë të tjerë që kanë ngritur krye për çfarëdo arsyeje.

VLADIMIRI
Nuk keni kohë më për trimëri e vepra barbare
Si ato që keni bërë tërë jetën.
Tash ju prêt disfata dhe hakmarrja e sulltanit.
Nëse nuk i bëni ballë furtunës së zemërimit sulltanor.

QEHAJAI
Na nxitni për luftë?
Ndërsa në rast të disfatës sonë e keni një llogari të thjeshtë
Këtë tokë t'ia dhuroni si peshqesh Greqisë.
Por ne kemi marrë vendim që ta shpallim Mbretërinë e Arbërisë.

VLADIMIRI
Nuk keni kohë për asgjë, o njerëz!
A nuk po e shihni se po u rrëshqet dheu nën këmbë?
Fermani i zi është nisur nga Stambolli
Dhe së shpejti ushtria osmane do të shfaqet këtu
E do ta bëjë rrafsh me tokë këtë keshtjellë.

ALIU
Ju thashë se cari është bërë bashkësulltanë në Stamboll
Dhe ju i dini fermanet më mirë se veziri.

VLADIMIRI
Kjo është detyra jonë. Ne jemi një perandori e madhe
Dhe duam që të dimë se çfarë ndodh rreth nesh
Dhe duam që të mbrojmë interesat tona gjithkah.
Bile edhe aty ku barbaria është vërtet e egër!

ALIU
Nuk e di si do të bëhet e ardhmja juaj as e ardhmja jonë.
Por kushdo që ka treguar mendjemadhësi para meje
E ka paguar me kokën e vet
Dhe kështu do të jetë deri sa të më rreh ky damar!

I jep një shenjë Jusufit. Ai nxjerrë shpatën dhe e godet Vladimirin. Vladimiri bie përdhe i gjakosur.

S’munda të dëgjojë më fjalët e këtij barbari
Që nga gëzimi i fatkeqësisë sonë sa s’luante nga fiqiri.

Jusufi e tërheqë zvarrë Vladimirin.

Hiqmani sysh këtë ndyrësirë!

Jusufi e tërheqë zvarrë dhe e nxjerrë jashtë skenës. Aliun e kapin kriza dhe dridhet i tëri. Mezi mbahet në këmbë. Qehajai i rri afër. Hyn Kasneci.

KASNECI
Hirësi, ka urdhëruar Rushiti, kryekomandanti i sulltanit.

ALIU
E shikon i hutuar. Kthjellet.

Na paskësh urdhëruar në strehën tonë gjeneral Rushiti!
Po mirë se na ka urdhëruar e me këmbë të mbarë!

KASNECI
Çfarë t’i them, pashai im?

ALIU
Le të të hyjë kryekomandanti i Mahmutit
Dhe le të na e sjellë selamin e ri të sulltanit.

Kasneci del. Hyn Rushiti.

RUSHITI

Pasha i nderuar Ali,
Sulltani të fton që të vish në Stamboll
Dhe të ulesh me të në divan e të japësh një zgjidhje
Për të gjitha këto moskuptime që janë ngritur mes nesh
Për kaq kohë e për kaq shumë punë.

Buzëqesh, bën me dorë duke treguar hapësirën jashtë sarajit.

Karvani me një karrocë të kadifenjtë
Po na prêt në hyrje të kalasë.
Dhe them se mund ta bëjmë rrugën bashkë, si miq të vjetër.

ALIU
Fjalë të bukura na thua, o Rushit pasha!
Fjalët e kanë vlerën e vet kur shoqërohen nga vepra të drejta
E jo nga djallëzia dhe punët e liga.

RUSHITI
Asgjë të ligë në fjalët që të thashë nuk ka,
As hidhërimn dhe as mashtrim, o Ali vëlla!

ALIU
Sulltani ka zënë miq të rinj, o Rushit pasha
Dhe për të vjetrit më nuk e çanë më kokën.

RUSHITI
Mos nxjerrë helm se fjala e keqe godet si rrufeja
E pastaj shkrumbin e sa nuk mund ta fshehim me asgjë.

ALIU
Fjalët e idhëta e kanë burimin te punët e liga.
Sulltan Mahmuti me punë të liga ka zënë të mirret
Që kur ka zënë miqësi me carin e Miskovit,
Dhe për hatër të tij po na qet në treg si një leckë të pavlerë.

RUSHITI

Miqësinë me carin e ke provuar vetë para sulltanit
Prandaj ai vetëm ka mundur të mësojë këtë zeje prej teje.
Ke bërë miqësi e marrëveshje me carin për Korfuzin
Për Pargën e për Butrintin ke bërë dhe luftëra krye më vete.
Ke luajtur rulet rus me carin, o Ali,
E tash nuk ke pse ankohesh që cari po na hyn në shtëpi.

ALIU
Lidhjet e mia kanë qenë kundër Francës e kundër Inglizit.

RUSHITI
Lidhjet e tua me Rusinë i kanë bërë dëm të madh Perandorisë
Dhe atë dëm ne po e paguajmë me këste të mëdha,
Ku kësaj radhe të ka rënë të paguash një haraq edhe ty, o Ali.

ALIU
Unë kam bashkëpunuar me Rusinë po edhe e kam luftuar
Kur e kuptova hilen e saj.

RUSHITI
Jepi kohë edhe sulltanit që të gjykojë ai vetë
Kur të bindet me fakte e jo veç me fjalë siç na këshillon ti, o Ali!

ALIU
Përhumbshëm.

Medet, medet!

RUSHITI
Këto derte duhet të dertosh me Padhishahun tonë, o Ali
Dhe ndosha don Zoti e kthjellet puna si më mirë
E kthehet paqja ndër ne ashtu si ka qenë
Dhe s’lëmë të huajt të bëjnë ligjin për ne.

ALIU
Vonë është për gjithçka, vonë është për gjithçka!
Jemi mbushur urrejtje dhe mendime të liga
Sa më shumë urrehemi mes vete se me armiqtë tanë.

RUSHITI
E kemi përmbysur mirësinë që na qe dhuruar
E sot në dorën e djallit të mallkuar kemi rënë.

Heshtje e shkurtër.

Koha nuk pret, o Ali,
Prandaj eja të nisemi bashkë për te Padhishahu ynë!

ALIU
Vonë është për të gjitha, tepër vonë
Më asgjë nuk mund të ndreqet në këtë prishje të madhe.

RUSHITI
Unë nuk di më shumë se sa  përmban fermani
Por diçka mund të ndreqet megjithatë.

ALIU
Veç një fjalë, o Rushit pasha, e kam për sulltanin,
Të mos m'i prêt djemtë se hak nuk kanë në këtë punë
Të cilën vetë e nisa vetë dhe po e sosi vetë.
Po djemtë të mos m'i godet me hakmarrjen sulltanore
Se do të ishte një punë fort e ligë.

RUSHITI
Fjalën do t'ia çoj në vesh o Ali,
Po ne e dimë sa vështirë mbahet mbi ujë një varkë kur deti ka stuhi.
Ashtu mund të jetë edhe fjala ime ndaj zëmërimit të sulltanit
Nëse nuk dorëzohesh e nuk i bindesh fermanit.

ALIU
Sikur të përmbyset krejt dheu tash e kam marr vendimin
Nuk i bie i gjallë në dorë këtij sulltani
Që pret me dorën e vet degën ku rri.

RUSHITI
Atëherë të bëjmë një marrëveshje të re, o Ali.
Lëshoma kështjellën dhe dil  në sarajet në mes të Liqenit
Dhe po presim sa të vjen fermani i ri.

Aliu mendohet.

QEHAJAI
Kjo do të mund të ishte një zgjidhje e drejtë,
Por, në atë rast fermani i ri duhet të sjellë faljen.

RUSHITI
Unë do të bëj krejt çka mund të bëhet
Që të shmangim gjakderdhjen dhe hidhërimin mes nesh.

QEHAJAI
Ka që i fryejnë zjarrit të luftës, se duan të na shohin duke u djegur
E mbi rrënojat e jetëve tona të ngrenë mbretërinë e vet pastaj.

ALIU
Këtë marrëveshje e pranoj, por mos m'i luani fjalët
Se e ndez flakë kalanë dhe e ndez flakë Janinën.

RUSHITI
Po të jetë për ta ndezur flakë, e ndez unë vetë, o Ali!

Se kam ushtrinë me vete dhe urdhërat e prera i kam,
Por dua të gjejmë një zgjedhje e të bëjmë një besë,
Se vëllezër jemi dhe nuk duhet të derdhim gjak
E të kënaqim hasmit tanë që po presin me vesh në krahë.

ALIU
Por unë e ndez flakë dhe e rrafshoj krejt!
Se Ali Pashë më thonë dhe nuk më vjen aspak gjynah.

RUSHITI
O Ali mblidh mendjen dhe shiko një herë rreth vetes,
A e sheh  se të kanë lënë vetëm dhe kanë ikur si prej mordjes
Gjeneralë e këshilltarë e ushtarë
Dhe na janë dorëzuar radhë-radhë e të kanë mohuar
Se kokën duan të shpëtojnë, nga zemërimi i sulltanit.

ALIU
Dymendet. Lëkundet.

Po e pranoj kushtin tënd! Po largohem nga kalaja
Dhe po e pres fermanin e ri në sarajet e Liqenit,
Por mos e vononi se durimi im di të shpërthejë në mëni.

Rushiti i afrohet dhe e përshëndet me dorë. Ashtu e konfirmojnë marrëveshjen e arritur.

## AKTI I SHTATË

Në një sallon më modest, në një ishull të Liqenit të Litharicës. Aleksisi i përgatitë një medikament dhe ia jep. Aliu e merr dhe e pi medikamentin. Aleksisi bën temena nderimi dhe largohet.

ALIU
Endet nëpër sallon, gjithnjë më i shqetësuar, shpalos perdet e përpiqet të hetojë se çfarë ndodh jashtë. Ndalet dhe e shikon unazën që mban në gisht. E ngre lart. Pastaj e puth. Shpërthen në emocione të forta.

Sheih Ahmed, o drita mos u shoftë kurrë mbi varrin tënd!

Si një bashkëbisedim.

Sheih Ahmed më pate thënë se do të jetoja 150 vjet
E do të bëja punë të mëdha e vepra që nuk janë parë
Kurrë që nga koha kushëririt tim të largët, Lekës së Madh.
Sheih Ahmed, unë po pres me zemër të ngrirë premtimin tënd!
Dhe vetëm shpresa tek ti më mban në këmbë!

Puth unazën disa herë. Flet më përhumbshëm. Një hije lëvizë nëpër kubenë e sarajit. Aliu e shikon me ekzaltim, i duket si pamja e sheih Ahmedit. Zgjatë duart drejt saj, si për t'u bashkuar me të.

Sheih Ahmed, sheih i dritës që nuk soset kurrë,
Mirë se erdhe, o sheiku im shëptimtar!
E dija se do të vije, e dija, sheiku im!
Më ndih nga mrekullia jote që nuk ka të mbaruar.

Fillon e bën gjeste përkuljeje, si ritual.

Sheih Ahmed, sheih Ahmed, sheih Ahmed.
Sheih Ahmed, sheih i dritës që nuk soset kurrë,

Trokitje në derë. Përmendet.

KASNECI
Pasha i lartë! Ka urdhëruar Muhamet pasha!

Hija në kubenë e sarajit zhduket. Aliu bën disa gjeste të shpejta që të vijë në vete, fërkon fytyrën, rregullon rroben dhe niset drejt derës që ta presë mysafirin.

ALIU
A mos ka habere nga krekomandant Kosta?

KASNECI
Nuk është bërë i gjallë, pasha!

ALIU
Më tradhtuan, o Vesel, më tradhtuan!

Kasneci rrudh krahët.

ALIU
Më tradhtuan më radhë, o Vesel, me radhë më tradhtuan!

KASNECI
Ti na rrofsh sa malet, pashai ynë!

ALIU
Edhe malet do të rrënoheshin po t'i tradhtonin kështu si mua!

Pas pak.

Kush the se na ka urdhëruar?

KASNECI
Muhamet Pasha!

ALIU
Mirë se na ka urdhëruar miku im i zemrës!
Thuaji le të hyjë mikut të zemrës,
Që është nga të paktët që më ka mbetur mik e besnik.

Del Kasneci. Hyn Muhamet Pasha.

ALIU
Mirë se erdhe, Muhamet Pashë Moreja!

MUHAMET PASHA
Mirë se të gjej o mik, e babai ynë i shtrenjtë!
Erdha të të shoh e të të shpreh besnikërinë
E mikut që duhet të të gjendet në nevojë.

ALIU
Miqtë qenkan të paktë në ditë të vështira,
Po sado të pakët, kur janë miq të zemrës, ta heqin mërzinë.

MUHAMET PASHA
Qofshin të shkuara këto halle e mërzi, Ali vëlla.
Inshalla sulltani ndërron mendje e rikthehet paqja.
Sidoqoftë, gjithmonë llogaritë në miqësinë time të thellë,
Që është pjekur si një pemë e arrirë e nuk kalbet në degë.

ALIU
E përqafon.

Miku i mirë shihet në ditë të vështirë.

MUHAMET PASHA
Kur hyra në ishull nuk më zu syri ushtartë e roje
Dhe as kujdestarët e zakonshëm nuk i pashë në saraje.

ALIU
Më braktisën gati të gjithë, o i shtrenjti im pasha,
Më braktisën e ikën si minjtë para një tërmeti.

MUHAMET PASHA
Edhe komandantët?

ALIU
Edhe komandantët, edhe ushtarët, edhe kujdestarët.
Ikën si të ishte shfaqur murtaja në Janinë.

Me zë të ngjirur.

Më mbetën vetëm rreth pesëdhjetë miq besnik
Me në krye Ahmet Çalamanin dhe me Dervishin.
Me ta po e kaloj motin e po pres përgjigjen e sulltanit.
Më tradhtuan, o vëlla, më tradhtuan e më lanë kërcu,
Në këtë hall e në këtë moshë e në këtë mërzi.
Këlyshët e Rusisë ma kthyen shpinën, më lanë në baltë,
Ma vunë në lojë e po gajasen me gojë në grusht.

MUHAMET PASHA
He Zoti i vraftë tradhtarët,
Sa shërbime u ke bërë e sa ndere kanë përfituar.
Po inshalla vjen dita e ua kthen si e meritojnë.

Hyn Dervishi. Nuk i shikon as njërin dhe as tjetrin, Shkon në skaj të sallonit, kontrollon perdet.

DERVISHI
Flet me zë të ulët, dhe pa u bashkuar me dy të parët.

Këtu vdekja paskësh hyrë e qenka fshehur në majë shpate.

Kërkon prapa perdeve.

Ku je fshehur e ku prêt në pusi?

Aliu dhe Muhamet Pasha e shikojnë hetueshëm, pastaj e vazhdojnë bisedën e tyre.

ALIU
Po më erdhi dita, do t'i pjekë të gjallë në hell
Siç e poqa Çaush Priftin.
Por, kam parandjenja të zeza, o Muhamet vëlla,
Më janë këputur gjymtyrët, më është ftohur gjaku,
Më janë errësuar sytë e më janë mpirë mendimet,
Nga një armik i fshehtë, që është si dorë e hekurt e vdekjes.

MUHAMET PASHA
Por, sheih Ahmedi, që pastë dritë për jetë e mot
Ka thënë se do të jetosh 150 vjet
Dhe fala e tij, o pashai im, buron nga krojet e parajsës.

ALIU
Vetëm ajo shpresë më mban në këmbë e s'po plandosem.

Përhumbshëm.

Sheihu ishte këtu pak më parë...

Kthjellohet. Bën disa gjeste që të fitojë përqendrimin.

MUHAMET PASHA
Duhet të besojmë në mrekullinë e fatit të bardhë
I cili gjithmonë në jetë u ka buzëqeshur trimave.

ALIU
Të shpresojmë, o vëlla!
Unë s'i harroj nderet që më bëhen në kohë të vështira.

DERVISHI
Ku je fshehur o tinëzare e nuk bëzan, ku?

Shpupuritë perdet me zemërim, ato dridhen dhe krijojnë valëzime të frikshme.

MUHAMET PASHA
Dervishi paskësh pirë dhe tash po kërkon gjëra të humbura.
Që zakonisht nuk gjenden me kokë të mjegulluar.

ALIU
Jo, Dervishi ka kohë që nuk pi
Po ka një shqetësim të madh për fatin tonë.
M'u lut të vinte me mua e mos të më linte vetëm,
Dhe thotë se bën kujdestari që të parandalojë vdekjen.

MUHAMET PASHA

E vëzhgon hetueshëm Aliun.

Unë erdha vetëm të të shpreh besnikërinë dhe miqësinë
E të të gjendem për ndonjë nevojë.
E tash po nisem se më pret rruigë e vështirë për në More.

Ngrihen të dy përmjëherë. Muhamet Pasha bën një temena nderimi, duke u përkulur fort para Aliut. Pastaj drejtohet. Aliu përkulet për ta nderuar edhe ai në të njëtën mënyrë.

ALIU
Vetëm në këtë vetmi të ftoftë si uji i Liqenit në dimër
Kur më kanë braktisën ushtarë e kumandarë,
Veç këtij dervishi besnik e Ahmet Çalamanit,
Kur vdekja po më sillet vërdallë...

Flet duke u përkulur. Kur përkulet plotësisht, Muhamet Pasha e nxjerrë shpatën dhe e godet në kraharor me tërë fuqinë. Aliu fillon të bjerë ngadalë. Muhamet Pasha e kontrollon mirë se a është i vdekur, pastaj bën disa hapa drejt derës.

MUHAMET PASHA
Ali Pashai më nuk rron, Ali Pashai më nuk rron!

Dervishi i afrohet me nxitim trupit të pajetë të Ali Pashës dhe bie mbi të me lutje.

DERVISHI
Këtë shpresë e kishim të vetme për Arbërinë,
Edhe kjo e kotë, si një arrë fyçkë, ja, qëlloi.

Me zë vajtues. Shpresëthyer.

A ka shpresë të ngre kush më Arbëri,
Oi oi oi oi.

Menjëherë futen brenda dhomës disa ushtarë të Aliut dhe disa ushtarë të Muhamet Pashës. Fillon luftimi mes tyre. Disa ushtarë bëhen si gardh para Muhamet Pashës, të cilin e sulmon njëri nga ushtarët e Aliut. Njëri prej tyre e ther edhe Dervishin, deri sa ai vajton mbi trupin e pajetë të Aliut. Dervishi bie i vdekur mbi trupin e Aliut.

MUHAMET PASHA

Ushtarëve besnikë të Aliut.

Dorëzohuni, më mirë e mos derdhni gjak!
Se Pashai juaj më nuk rron!

Pason ndërprerja e luftimeve.Ushtarët e pakët të Aliut afrohen dhe e shohin Aliun të vdekur, pa kokë. Tmerrohen. Dhe lëshojnë shpatat me maja përdhe, e bien në gjunj para Muhamet Pashës.

MUHAMET PASHA
Më mirë kështu o djem, se mjaft gjak u derdh
E mjaft vuajtje Janinës sytë i panë.

Ngre zërin. Triumfal. Reciton.

Aliu duhej të vdiste jo veç se u ngrit kundër sulltanit,
Duhej të vdiste Aliu, se i dha krahun dushmanit.
Edhe pse ishte i vetmi burrë që mund ta ribënte Arbërinë,
Mendja e tij nuk e pushtoi kurrë atë hapësirë.
Sado që ishte i mprehtë, tinëzar dhe tiran
Lakmia e pakufishme e bëri budalla dhe e la pa iman.

U drejtohet ushtarëve.

Ju që e patë mbarimin e tij, mos u ligështoni,
Po merrjani një kënge dhe në këngë varroseni.

Ushtarët fillojnë t’i tërheqin trupat që kanë mbetur të shtrirë. Errësim i plotë i skenës. Fillon një këngë labe për Ali Pashën.

**PERDJA**